# ﴿ الحجاب لما ذا ﴾

« باللغة الألبانية »

محمد بن إسماعيل المقدم

ترجمة: لقمان نزيري

مراجعة: بكر حليمي

2009 - 1430

islamhouse.com

# PSE MBULESA?

AHMED IBN ISMAIL

**përktheu**

**Lukman Neziri**

**recensent**

**Bekir Halimi**

**lektor**

**Afërdita Hoxha-Shabani**

**kopertina**

**Ngadhnjim Mehmeti**

*Falënderimi i takon All-llahut, Zotit të botërave, Mëshiruesit, Mëshirplotit, Pronarit të ditës së Gjykimit. Përfundimi u qoftë të devotshmëve, e armiqësia zullumqarëve.*

*O Zot, bekoje dhe përshëndete robin dhe të dërguarin Tënd, Muhammedin, familjen e tij dhe të gjithë shokët e tij.*

*Sheriati Islam i ka dhënë rëndësi të madhe gruas muslimane, me qëllim që ta mbrojë femërinë e saj, ta bëjë krenare dhe me pozitë të rëndësishme në shoqërinë në të cilën jeton. Të gjitha kufizimet që i janë bërë në veshjen dhe zbukurimin e saj, janë me qëllim që të mbyllin derën e çorodisë dhe amoralitetit, të cilat përhapen nga zbuluarja dhe shfaqja e bukurisë. Kjo që ka bërë Islami, nuk është kufizim i të drejtave të njeriut, por mbrojtje nga rënia e saj në gropën e nënçmimit dhe të pavlerës.*

*Për këtë shkak, do të përpiqemi që ta përmendim vlerën e hixhabit (mbulesës Islame), të nxiturit në të, përfundimin e mirë për ata që e praktikojnë këtë urdhër dhe shëmtimin e lakuriqësisë, të tërhequrit vërejtjen nga kjo vepër si dhe tregimi i përfundimit të keq të individit që vepron kështu në dunja dhe ahiret.*

*All-llahu e di qëllimin tonë dhe Ai na mjafton, sa mbrojtës i mirë që është.*

## VLERA E HIXHABIT

Mbulesa është respekt ndaj All-llahut dhe Pejgamberit alejhis-selam.

All-llahu ka bërë vaxhib (detyrë të domosdo-shme) respektin ndaj Tij dhe respektin ndaj Pejgamberit alejhis-selam duke thënë:

"Aty ku All-llahu ka vendosur për një çështje, ose i dërguari i Tij, nuk i takon asnjë besimtari dhe besimtareje që në atë çështje të bëjnë ndonjë zgjidhje tjetër. E kush bën mëkat ndaj All-llahut dhe të dërguarit të Tij, ai është larguar shumë larg të Vërtetës." (El-Ahzab 36)

"Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në konflikt mes tyre, e pastaj të mos ndiejnë pakënaqsi nga gjykimi yt dhe derisa të mos binden sinqerisht". (En-Nisa 65)

All-llahu i ka urdhëruar gratë duke thënë:

"Thuaju edhe besimtareve t'i ndalin shikimet e tyre, t'i ruajnë pjesët e turpshme të tyre, të mos i zbulojnë stolitë e tyre, përveç atyre që jane të dukshme, dhe le t'i vënë shamitë mbi krahërorin e tyre." (En-Nur 31)

All-llahu thotë:

"Dhe rrini në shtepitë tuaja e mos shfaqni bukurinë tuaj siç shfaqej në injorancën e hershme" (El-Ahzab 83)

"E kur të kërkoni prej tyre (grave të Pejgamberit) ndonjë send, atë kërkojeni pas perdes, kjo është më pastër për zemrat tuaja dhe të tyre" (El-Ahzab 53)

"O pejgamber, thuaju grave tuaja, bijave tuaja dhe grave të besimtarëve, le t'i vënë shamitë e veta mbi trupin e tyre." (El-Ahzab 59)

Pejgamberi alejhis-selam thotë: "Gruaja është avret" d.m.th. ajo duhet të mbulohet.

## HIXHABI ËSHTË NDER

All-llahu bëri mbulesën titull nderi duke thënë:

"O pejgamber, thuaju grave tuaja, bijave tuaja dhe grave të besimtarëve le t'i vënë shamitë e veta mbi

trupin e tyre, sepse kjo është më afër që ato të njihen se nuk janë rrugaçe e të mos ofendohen" (El-Ahzab 59) pra, të mos jenë të dëmtuara nga të amoralshmit.

Pjesa e ajetit "e të mos ofendohen" aludon në atë se njohja e bukurive të gruas është ofendim për to dhe hyrje e fitnes (përçarjes) dhe të keqes.

All-llahu lejoi që gratë e moshuara, të cilat nuk i tërheqin burrat, t'i heqin mantot (mbulesat).

"Nuk është mëkat për gratë e moshuara, të cilat nuk dëshirojnë më martesë, që ta heqin mbulesën e tyre, por duke mos i zbuluar bukuritë, megjithatë, më së miri për to është që të jenë të përmbajtura. All-llahu dëgjon dhe di." (En-Nur 60)

Pra, Ai cilësoi hixhabin si nder për gratë e moshuara.

A thua vallë, ç'thuhet për të rejat?

## HIXHABI ËSHTË PASTËRTI

All-llahu thotë:

"E kur kërkoni prej tyre (grave të pejgamberit) ndonjë send, atë kërkojeni pas perdes, kjo është më pastër për zemrat tuaja dhe të tyre." (El-Ahzab 53)

Pra, tregoi se hixhabi është pastërti për zemrat e besimtarëve dhe besimtareve, ngase nëse nuk shiqon syri, zemra nuk e kërkon mëkatin, kurse nëse e sheh syri, mund që ta kërkojë zemra. Për këtë shkak kur nuk sheh, është më pastër për zemrën dhe nuk mund të biesh në çorodi, ngase hixhabi i ndërpret dëshirat e atyre që i kanë zemrat e sëmura:

"Andaj mos u llastoni në të folur e të lakmojë ai që ka sëmundje në zemrën e tij." (El-Ahzab 32)

## HIXHABI ËSHTË MBULESË

Pejgamberi alejhis-selam thotë:

"All-llahu i Lartmadhëruar është i Turpërueshëm dhe i Mbuluar, dhe e do turpin dhe mbulesën."

Gjithashtu thotë:

"Ajo grua, e cila e nxjerr mbulesën në shtëpitë tjera përveç shtëpisë së vet, All-llahu grisë mbulesën e

saj."

Pra, shpërblimi bëhet sipas punës.

## HIXHABI ËSHTË TAKVALLËK

(frikë-respekt ndaj Zotit)

"O bijtë e Ademit, Ne zbritëm për ju petk që ju mbulon vendet e turpshme dhe petk zbukurues. Por, petku i devotshmërisë është më i miri." (El-A'raf: 26)

## HIXHABI ËSHTË BESIM

All-llahu nuk u është drejtuar me urdhërin e Tij për mbulesë jobesimtareve, por besimtareve. Ai thotë: "Dhe thuaju besimtareve..." dhe thotë: "dhe grave të besimtarëve..."

Një ditë, te nëna e besimtarëve, Aishja radiallahu anha hynë disa gra nga vendi Benu Temin me rroba të holla. Ajo iu drejtua duke u thënë: "Nëse jeni besimtare, kjo nuk është veshja e besimtareve, e nëse nuk jeni besimtare, atëherë kënaquni me to."

## HIXHABI ËSHTË PËR ATO QË TURPËROHEN

Pejgamberi alejhis-selam thotë:

"Çdo fe ka moralin e vet, kurse morali i Islamit është turpi."

"Turpi është prej imanit, kurse imani (të shpien) në Xhennet"

"Turpi dhe imani janë të pandarë. Nëse njëri ngrihet, ngrihet edhe tjetri"

Trasmentohet nga Aishja radiallahu anha nëna e besimtarëve, e cila thotë: "Hyja në shtëpinë në të cilën ishin varrosur Pejgamberi alejhis-selam dhe babai im (ebu Bekri r.a.) pa mbulesë, ngase aty ishin (të varrosur) burri dhe babai im. Kurse kur u varros edhe Umeri r.a., për Zotin nuk kam hyrë pos me mbulesë, ngase më vinte turp prej Umerit r.a."

Pra, mbulesa është në përputhshmëri me turpin, i cili është në natyrën e gruas.

## MBULESA ËSHTË XHELOZI

Mbulesa është në përputhshmëri me xhelozinë (e lejuar), e cila është prej natyrës së burrit të drejtë, i cili nuk toleron që të hidhen shiqime përvjedhëse kah gruaja ose bijat e tija. Shumë luftëra kanë filluar mu për shkak të tradhëtisë së gruas, që ka filluar me shikim të thjeshtë.

Aliu r.a. thotë:

"Më kanë treguar se gratë tuaja përzihen me burrat e huaj në treg (pa prezencën tuaj)? A nuk keni xhelozi? Nuk ka hajr prej atij që nuk xhelozon!"

Kuptohet, xhelozia ndaj gruas së pafajshme dhe të ndershme nuk preferohet, por duhet pasur gjithmonë kujdes nga cytjet e shejtanit alejhi lanet.

## DËMET E LAKURIQËSISË

Të zbuluarit është mëkat ndaj All-llahut dhe Pejgamberit alejhis-selam. S'ka dushim se ai që bën mëkat ndaj All-llahut dhe Pejgamberit alejhis-selam nuk i bën dëm askujt përveç vetvetes.

Pejgamberi alejhis-selam njëherë tha:

"I gjith ummeti im do të hyjë në Xhennet, përveç atij që refuzon."

Thanë: "Kush refuzon o Resulull-llah?"

Tha: "Kush më respekton do të hyjë në Xhennet, kurse kush nuk më respekton, ka refuzuar."

## LAKURIQËSIA ËSHTË PREJ MËKATËVE SHKATËRRUESE

> Një ditë, te Pejgamberi alejhis-selam shkoi Umejmetu bint Rukejka për t'iu besatuar për Islam. Pejgamberi alejhis-selam i tha:

"Ma jep besën se nuk do të bësh shirk, nuk do të vjedhësh, nuk do të bësh zina, nuk do ta vrasësh fëmijën tënde, nuk do të trillosh ndonjë akuzë, nuk do të vajtosh dhe se nuk do të dalësh e zbuluar, ashtu si dilje në xhahilijet (në injorancën e hershme)."

Pra, Pejgamberi alejhis-selam krahësoi të zbuluarit me mëkatet më të mëdha.

## LAKURIQËSIA SHKAKTON MALLKIMIN DHE LARGIMIN NGA MËSHIRA E ALLAHUT

Pejgamberi alejhis-selam thotë:

"Në fund të ummetit tim do të ketë gra të veshura, por të zhveshura, ndërsa kokat (flokët) e tyre do të jenë sikur gungat e deves. Mallkoni ato, ngase ato janë të mallkuara."

## LAKURIQËSIA ËSHTË PREJ CILËSIVE TË BANORËVE TË ZJARRIT

Pejgamberi alejhis-selam thotë:

"Populli, i cili mban në dorë kamxhikë sikur bishtat e lopës, me të cilët u binë njerëzve, si dhe gratë e veshura por të zhveshura, të cilat lëkunden gjatë ecjes, kokat (flokët) e të cilave janë si shpina e deves nuk do të hynë në Xhennet, e as që do të nuhatin erën e tij, ndërsa era e tij ndihet aq larg."

## LAKURIQËSIA ËSHTË DYFTYRËSI

Pejgamberi alejhis-selam thotë:

"Gratë më të mira janë të dashurat, ata që lindin dhe ata që përkrahin burrin, kuptohet, nëse i frikohen Zotit, kurse gratë më të këqia janë ato të zhveshurat, ato janë dyftyrëshe. Ato nuk do të hynë në Xhennet, përveç një numër i vogël."

## LAKURIQËSIA ËSHTË TURP

Pejgamberi alejhis-selam thotë:

"Ajo grua e cila ndërron rrobat në shtëpi tjetër përveç shtëpisë së burrit të saj, ka grisë mbulesën që ka pasë ndërmjet saj dhe All-llahut a.v.xh. (az-ze ve xhEl-le)"

## LAKURIQËSIA ËSHTË ZINA (AMORALITET)

Gruaja është avret (pjesë e cila duhet të mbulohet), kurse zbulimi i avretit është zina (amoralitet) dhe shëmtim.

All-llahu thotë:

"Kur punojnë (idhujtarët) diçka të shëmtuar, thonë: -Ne i gjetëm duke bërë kështu prindërit tanë, dhe All-llahu na urdhëroi këtë (vizitën rreth Qabes lakuriq). Thuaj: -All-llahu nuk urdhëron të shëmtuarën, a po e thoni për All-llahun atë që nuk e dini?" (El-A'raf 28)

Shejtani është ai që urdhëron në këtë zina:

"Djalli ju frikon nga varfëria dhe ju urdhëron të keqen..." (El-Bekare 268)

E zhveshura është mikrob i dëmshëm, i cili në shoqërinë Islame përhapë amoralitetin.

All-llahu thotë:

"Ata të cilët dëshirojnë që te besimtarët të përhapet amoraliteti, i pret dënim i dhembshëm në këtë dhë në botën tjetër. All-llahu di, e ju nuk dini". (En-Nur 19)

## LAKURIQËSIA ËSHTË PASIM I SHEJTANIT

Tregimi i Ademit dhe Havasë me Iblisin na tregon qartë kujdesin e Iblisit për të zbuluar vendet e turpshme dhe përhapjen e amoralitetit.

All-llahu thotë:

"O bijtë e Ademit, të mos ju mashtrojë shejtani sikurse i nxori prindërit tuaj nga Xhenneti, zhveshi prej tyre petkun e tyre që t'ju del në shesh të zbuluarit e tyre."(El-A'raf 27)

Pra, Iblisi është bartësi i thirrjes në zbulim dhe zhveshje, dhe ai është prijësi i prijatarëve që thërasin në "çlirimin e gruas". Është imami i çdokujt që e respekton duke bërë mëkat ndaj Mëshiruesit, e sidomos i atyre që dalin të zbuluara dhe u bëjnë dëm muslimanëve e u shkaktojnë probleme të rinjëve.

Pejgamberi alejhis-selam thotë:

"Nuk kam lënë pas meje fitne (sprovim, përçarje) më të dëmshme për burrat se gratë."

## LAKURIQËSIA ËSHTË RRUGA E ÇIFUTËVE

> Çifutët kanë përvojë të madhe në shkatërrimin e popujve duke përdorë si mjet për këtë gruan. Lakuriqësia ka qenë arma më e fortë e institucioneve të tyre të përhapur anembanë botës.

Pejgamberi alejhis-selam thotë:

"Keni frikë dunjanë dhe gratë, ngase fitneja (sprovimi) e parë e çifutëve kanë qenë gratë."

Librat e tyre flasin se All-llahu i ka dënuar bijat cioniste për zbuluarësinë e tyre.

"Zoti do t'i dënon bijat cioniste për shkak të lakuriqësisë dhe krenarisë së tyre kur ato bëjnë zhurmë me bylyzikët e këmbëve..."

Edhe pse Pejgamberi alejhis-selam ka tërhequr vërejtjen nga përgjasimi me kafirat dhe pasimin e rrugës së tyre sidomos sa i takon gruas, shumica e muslimanëve kundërshtuan këtë ndalim të Pejgamberit alejhis-selam dhe u realizua thënia e tij:

"Do ta ndiqni rrugën e atyre që kanë qenë para jush pëllëmbë pas pëllëmbe, krah pas krahu, madje sikur ata të hynë në vrimë të hardhucës, ju (edhe atje) do t'i ndiqni".

Thanë: A janë ata (që do t'i ndjekim) çifutët dhe të krishterët?

Pejgamberi alejhis-selam tha: Po kush (nëse nuk janë ata)"?!

Ata, të cilët i respektojnë çifutët dhe të krishterët dhe bëjnë mëkat ndaj All-llahut dhe Pejgamberit alejhis-selam u përngjajnë çifutëve, në të cilët All-llahu është i hidhëruar, ndërsa ata (çifutët) janë njerëzit të cilët pranuan urdhërin e All-llahut duke thënë: "Dëgjuam dhe nuk respektuam" dhe me këtë u larguan nga rruga e besimtarëve, të cilët kur dëgjojnë urdhërin e All-llahut thonë: "Dëgjuam dhe respektuam".

All-llahu thotë:

"Kush i kundërvihet të dërguarit, pasi që i është bërë e qartë e vërteta dhe ndjek rrugë tjetër nga ajo e besimtarëve, Ne e lëmë në atë që e ka zgjedhur dhe e fusim në Xhehennem. Sa përfundim i keq që është ai!". (En-Nisa 115)

## LAKURIQËSIA ËSHTË XHAHILIJET (INJORANCË) DHE PRAPAMBETURI

Njihet fakti se në kohën e xhahilijetit (injorancës, primitivizmit) njerëzit nuk e kanë mbuluar trupin e tyre, prandaj All-llahu thotë:

"Dhe rrini në shtëpitë e juaja dhe mos e shfaqni bukurinë tuaj siç shfaqej në injorancën e hershme!" (El-Ahzab 33)

Ndërsa Pejgamberi alejhis-selam e ka cilësuar thirrjen në injorancë si vepër të urrejtur, nga e cila duhet të largohemi:

"Çdo gjë që i përket xhahilijetit është nën këmbët e mia!"

Zhveshja dhe zbulimi i avretit është në natyrën e kafshëve, dhe askush nuk mund të tentojë kah ajo, pos kur bie nga posti njerëzor, nga pozita, të cilën ia ka caktuar All-llahu , pozitë në të cilën natyra e tij kërkon mbulimin dhe mbrojtjen e trupit (nga shiqimet e të tjerëve). Për këtë, thënia se të zbuluarit, amoraliteti është art ose bukuri është argument se natyra e thënësit është ndryshuar dhe është argument për prapambeturinë e këtij personi.

Përparimi i njeriut është ngusht i lidhur me përparimin e tij në mbulimin e trupit. Gjithmonë përparimi dhe civilizimi ka shkaktuar edhe dëshirën për ta mbuluar trupin, kjo njihet nga historia e njerëzimit, ndërsa degjenerimi gjithmonë ka nxitur zhveshjen dhe çregullirat nga aspekti i moralit. Ekzistojnë raste kur kjo manifestohet në një shoqëri të caktuar, paraqiten çregullira aq të mëdha, të cilat bëhen shkaktare që pjesëtarët e saj t'i humbin ndjenjat njerëzore, ndërsa kjo ndikon në shkatërrimin e tërë shoqërisë.

## LAKURIQËSIA ËSHTË DERË E SË KEQES SË PANDËRPRERË

Ai që mendon mbi tekstet e sheriatit dhe lexon historinë, do t'i kuptojë dëmet e të zbuluarit në këtë botë dhe në tjetrën, sidomos nëse kësaj i bashkangjitet edhe përzierja e gjinive.

## KËTO JANË PËRFUNDIMET E PADËSHIRUARA:

-gratë fillojnë të garojnë në zbulimin e bukurive (që është vepër e ndaluar), me qëllim që ta tërheqin shiqimin e të tjerëve, gjë që shkatërron moralin dhe pasurinë, dhe e bën gruan mall të lirë, i cili i ekspozohet çdokujt;

-shkatërrohet morali edhe te pjesëtarët e gjinisë mashkullore, sidomos te të rinjtë, të cilët më shpejt nxiten në vepra të ndaluara;

-shkatërrohen lidhjet familjare dhe përhapet mosbesimi ndërmjet anëtarëve të familjes;

-fillon tregëtia me gra (në forma të ndryshme);

-fillon keqtrajtimi i çdo gruaje, pa marë parasysh moralin e saj;

-përhapen sëmundje. Pejgamberi alejhis-selam thotë:

"Çdo herë që përhapet prostitucioni në një popull, në të përhapen edhe sëmundje dhe epidemi, të cilat nuk kanë ekzistuar te paraardhësit e tyre."

-nuk i ipet rëndësi zinasë së syve. Pejgamberi alejhis-selam thotë:

"Zinaja e dy syve është shiqimi"

dhe gjithashtu bëhet rëndë mposhtja e shiqimit, me të cilën vepër do ta kënaqnim All-llahun .

-merita për të zbritë dënime të ndryshme, të cilat janë më të rrezikshme edhe se shkatërrimet më të mëdha që i bën njeriu (sepse Zoti është më i fuqishëm se ai).

All-llahu thotë:

"Kur duam ta shkatërrojmë ndonjë vend, i urdhërojmë pasanikët e atij vendi (ta respektojnë All-llahun), ndërsa ata bëjnë amoralitet, e atëherë zbatohet dënimi i merituar kundër tyre dhe e shkatërrojmë (vendin) tërësisht." (El-Isra 16)

Pejgamberi alejhis-selam thotë:

"Nëse njerëzit e shohin ndonjë vepër të keqe dhe nuk e ndryshojnë, kam frikë se All-llahu i kaplon edhe ata me dënim."

Pra, motra ime muslimane:

A nuk e kupton fjalën e Pejgamberit :

"Largo pengesën nga rruga e muslimanëve" ?

Nëse largimi i pengesës nga rruga është prej degëve të imanit, a thua vallë cila është më e dëmshme: guri dhe therra në rrugë ose fitneja e cila shkatërron zemrën, prish trurin dhe përhap amoralitetin ndër besimtarët?

Për çdo të ri që sprovohet prej teje sot, me të cilën vepër e largon nga përmendja e All-llahut dhe nga rruga e drejë, do të dënohesh për këtë, kurse dënimi i All-llahut është i papërshkrueshëm.

Nxito ta respektosh All-llahun dhe leri pas shpine kritikat dhe kërcënimet e njerëzve, ngase llogaria e

All-llahut është shumë më e madhe dhe më e rëndë.

Mos u mundo të arrish kënaqësinë e tyre, por mundohu ta arrish kënaqësinë e All-llahut , me të cilën vepër do të gëzohesh dhe do të jesh e lumtur. Pejgamberi alejhis-selam thotë:

"Kush mundohet ta kënaq All-llahun duke i hidhëruar njerëzit, kënaqet All-llahu prej tij dhe e bën që edhe njerëzit të kënaqen prej tij; kurse kush mundohet t'i kënaq njerëzit duke e hidhëruar All-llahun, All-llahu hidhërohet në të, e gjithashtu edhe njerëzit hidhërohen në të."

Robi duhet ta veçojë All-llahun me frikë-respekt dhe devotshmëri. All-llahu thotë:

"Mos u frikësoni nga njerëzit, por frikësohuni nga Unë..." (El-Maide 44)

"Të ma keni frikën vetëm Mua" (El-Bekare 40)

"Ai është i denjë për t'iu ruajtur dhe i denjë për falje mëkatesh!" (El-Muddeththir 56)

Të kënaqurit e dëshirave të njerëzve as që eshtë e urdhëruar, e as që është e mundëshme, kurse kënaqja e dëshirave të Krijuesit edhe është e urdhëruar edhe është e mundëshme.

Imam Shafiu r.a. thotë: "Kënaqja e njerëzve është qëllim i paarritshëm, kurse ti veproje atë që bën dobi. Pra, vazhdo dhe mos e merr para sysh atë që nuk të bën dobi."

All-llahu u garanton të devotshmëve dalje nga udhëkryqi dhe furnizim prej nga ata nuk e presin. Ai thotë:

"E kush i frikësohet All-llahut, atij Ai ia çelë një rrugë dhe e furnizon prej nga nuk kujton fare" (Et-Talak 2,3)

## KUSHTET QË DUHET T'I PLOTËSOJË MBULESA ISLAME

**1)** Mbulimi i të gjithë trupit të gruas,sipas mendimit më të saktë.

Disa dijetarë lejojnë zbulimin e fytyrës dhe të duarve me kusht që të sigurohet mosrënia në fitne e saj dhe nga ajo, e kur nuk plotësohen këto kushte nuk lejohet zbulimi i tyre me pajtim të dijetarëve.

**2)** Të mos jetë mbulesa tërheqëse për meshkujt, sepse All-llahu e ka bërë mbulesën mbulim të bukurive, e jo zbulim të tyre. Ai thotë:

"Mos e shfaqni bukurinë tuaj siç shfaqej në injorancën e herëshme!" (El-Ahzab 33)

**3)** Të mos jetë mbulesa e tejdukshme, ngase nuk mundesh të mbulohesh me një send i cili është i tejdukshëm, e nëse vepron kështu ajo bëhet e mbuluar me emër, ndërsa në realitet është e zbuluar.

Pejgamberi alejhis-selam thotë:

"Në fundin e ummetit tim do të ketë gra të mbuluara, por të zbuluara. Kokat e tyre do t'i kenë sikur gërbat e deveve. Mallkoni ato, sepse ato do të jenë të mallkuara. Ato nuk do të hynë në Xhennet, e as që do ta ndiejnë erën e tij, kurse era e tij ndihet aq larg!"

Pra, ky është argumenti se veshja e një teshe të tejdukshme konsiderohet si mëkat i madh.

**4)** Mbulesa duhet të jetë e gjërë, sepse qëllimi i saj është pengimi i fitnes dhe mëshehja e formës së trupit.

Usame ibn Zejdi r.a. thotë:

"Pejgamberi alejhis-selam më dhuroi një manto koptijane, të cilën ia kishte dhuruar Dihjetul-Kelbiu, kurse unë ia dhash gruas sime që ta veshë. Një ditë Pejgamberi alejhis-selam më tha: Përse nuk e veshë manton koptijane? I thashë: E veshi gruaja ime. Ai tha: "Urdhëroje që të veshë diçka nën te, se kam frikë mos po ia përshkruan formën e eshtrave të saja."

**5)** Të mos jetë mbulesa e parfumosur. Pejgamberi alejhis-selam thotë:

"Ajo grua, e cila parfumoset dhe kalon pranë burrave që ta nuhatin erën e saj, ajo është lavire."

**6)** Të mos i përngjan veshjes së burrave. Pejgamberi alejhis-selam thotë:

"Nuk është prej nesh (nuk është muslimane) gruaja që u përngjan burrave, dhe burri që u përngjan grave."

Transmetohet nga ebu Hurejre r.a. se ka thënë: "Pejgamberi alejhis-selam e ka mallkuar atë burrë që vesh veshjen e grave dhe atë grua që vesh veshjen e burrave."

Pejgamberi alejhis-selam thotë:

"Tre lloj njerëzish nuk do të hynë në Xhennet, e as që do t'i shiqon All-llahu në ditën e Kijametit: Ai që nuk i respekton prindërit, gruaja që i përngjan burrit dhe ai që përhap atë që ndodh gjatë marrëdhënieve seksuale."

**7)** Të mos i përngjan veshjes së mosbesimtarëve. Pejgamberi alejhis-selam thotë:

"Ai që i përngjan një populli, është prej tyre."

Transmetohet nga Abdull-llah ibn Amri r.a., i cili ka thënë: "Pejgamberi alejhis-selam pa në mua dy rrobe të verdha dhe tha: Këto janë tesha të jobesimtarëve, mos i vish!"

**8)** Të mos ketë për qëllim me këtë veshje afirmim në popull. Pejgamberi alejhis-selam thotë:

"Kush vesh veshje afirmimi në dunja, All-llahu e mposhtë në ditën e Kijametit, e pastaj e shtien në zjarrin e Xhehennemit."

Në këtë hyn çdo veshje që të dallon prej të tjerëve, pa marrë parasysh a është veshje e shtrenjtë, të cilën e veshë për t'u lavdëruar me pasuri, ose veshjen e leckosur dhe të papastër, duke pasur për qëllim demonstrimin e asketizmit.

## KE KUJDES NGA TË ZBULUARIT

Pasi që të mendojmë rreth kushteve të lartpërmendura të mbulesës Islamike, bëhet e qartë se shumica e femrave, të cilat mendojnë se janë të mbuluara në realitet janë të zhveshura, ngase në veshjen e tyre nuk gjenden kushtet e lartpërmendura. Armiqtë e rilindjes Islame mundohen me të gjitha i shkatërron mundimet e tyre dhe fuqitë që ta asgjësojnë atë, mirëpo All-llahu i përforcon besimtarët edhe më tepër në këtë fe.

Për këtë shkak, ata ndryshuan metodat e tyre. U paraqitën me ide të fëlliqura, me të cilat donin ta nxjerrin këtë rilindje nga drejtimi i saj hyjnor. Paraqiten fotografi të trilluara të mbulesës "bashkëkohore" si "zgjedhje e mesme". Thanë: Edhe Zoti është i kënaqur, por edhe shoqëria e pranon.

Kjo u prit shumë mirë nga disa vajza mosbesimtare, të cilat nuk kishin guxim të dalin të zbuluara nga presioni i shoqërisë muslimane, dhe veshën këtë "mbulesë", me të cilën armiqtë edhe realizuan qëllimet e veta, por edhe nuk ranë në kundërshtim me shoqërinë. Në këtë mënyrë u përhap kjo lakuriqësi në emër të "mbulesës bashkëkohore".

Për këtë shkak, oj vajzë me "mbulesë bashkëkohore" mos mendo se mbulesa yte është sipas principeve të sheriatit, ose është ajo mbulesë e cila e kënaq All-llahun dhe Pejgamberin alejhis-selam Mos u tradhëto nga ata, të cilët ta bekojnë këtë vepër dhe fshehin në vehte këshillimin. Gjithashtu mos thuaj: **"Unë jam më e mirë se ato që janë të zhveshura", sepse nuk mirret shembull nga e keqja. Zjarri është shkallë-shkallë, mu ashtu siç është edhe Xhenneti, shkallë-shkallë. Për këtë shkak, meri shembull motrat e tua, të cilat vishen me mbulesë të përcaktuar me sheriat.**

Transmetohet se Pejgamberi alejhis-selam ka thënë:

**"Shiqo në atë që është më poshtë se ty në aspekt të dunjasë, kurse në atë që është më lartë se ty në aspekt të ahiretit. Në këtë mënyrë nuk do t'i përbuzësh begatitë e All-llahut ndaj teje."**

Transmetohet nga Hasan El-Basriu se ka thënë: "Nëse shejtani a.l. e sheh se je i qëndrueshëm në

respektimin e All-llahut, të kërkon herë pas here. Kur e sheh se ti edhe më tej qëndron në respektimin e All-llahut, largohet prej teje. Por nëse të sheh se je labil (njëherë kështu, njëherë ashtu), atëherë të vërsulet pandërprerë".

Pra ejani në përqëndrueshmërinë, e cila nuk ka lakime në udhëzimin drejt të Vërtetës, ejani në pendim të sinqertë (teube), pas të cilit nuk ka mëkat.

"Pendohuni të gjithë te All-llahu, o besimtarë, që të gjeni shpëtimin" (En-Nur 31)

## DËGJUAM DHE RESPEKTUAM

Muslimani i vërtetë e pranon urdhërin e All-llahut dhe mundohet që së shpejti ta praktikon në jetën e tij të përditëshme. Në shenjë dashurie ndaj Islamit, krenarie me sheriatin e të Mëshirëshmit dhe në shënjë respektimi të sunnetit (veprës, traditës, ligjit) të njeriut më të mirë, Pejgamberit alejhis-selam. Nuk ia vë veshin asaj grupe të humbur, e cila tregon padëgjueshmëri ndaj të Vërtetës dhe është e pavetëdijshme ndaj përfundimit që e pret.

All-llahu mohon besimin nga ata që ia kthejnë shpinën Atij dhe Pejgamberit alejhis-selam :

"Ata (dyftyrëshit) thanë: Ne i kemi besuar All-llahut dhe të Dërguarit të tij dhe u jemi bindur. Por pas asaj një grup prej tyre zbrapsen. Të tillët nuk janë besimtarë. E kur thirren që ndërmjet tyre të gjykojë All-llahu dhe i Dërguari i Tij (me Kur'an dhe hadith), një grup prej tyre nuk i përgjigjen (thirrjes)..." (En-Nur 47, 48)

"Kur thiren besimtarët për gjykim ndërmjet tyre te All-llahu dhe te i Dërguari i Tij, e vetmja fjalë e tyre është që të thonë: Dëgjuam dhe respektuam! Të tillët janë ata të shpëtuarit. Kush e respekton All-llahun dhe të Dërguarin e Tij, dhe ia ka frikën All-llahut, të tillët janë ata që arrijnë atë që dëshirojnë." (En-Nur 51, 52)

Transmetohet nga Safija bint Shejbe, e cila thotë: "Ishim duke ndejtur te Aisheja r.a. dhe u përmendën gratë kurejshe dhe vlera e tyre. Në këtë rast Aisheja r.a. tha: S'ka dyshim se gratë kurejshe kanë vlerë, mirëpo unë nuk kam parë sikur gratë e ensarëve. Ato aq shumë e besonin Kur'anin, saqë kur zbriti ajeti i sures En-Nur "Le t'i vënë shamitë mbi krahërorin e tyre..." dhe burrat e tyre ua tregonin këtë ajet grave, bijave, motrave, nënave, si dhe të afërmëve të tjerë; e kur e dëgjuan ajetin secila nxitoi që ta mbulon kokën dhe trupin, në shenjë besimi ndaj Librit të All-llahut..."

Pra, nuk kemi zgjedhje para urdhërit të All-llahut , e as mëdyshje gjatë realizimit të vendimit të Tij.

Për këtë shkak, pendohu moj motër muslimane nëse vërtetë je e kënaqur që All-llahun ta kesh Zot, Islamin fe, Muhammedin alejhis-selam Pejgamber dhe nëse do që për shembull t'i marrësh gratë dhe bijat e Pejgamberit alejhis-selam

**Nxito të pendohesh, oj robëreshë e All-llahut dhe ke kujdes fjalën "Do të pendohem, do të falem, do të mbulohem...", ngase vonimi i pendimit është mëkat, për të cilin duhet pendim tjetër.**

Thuaje atë që tha Musai a.s.:

"U nguta te Ti, o Zoti im, që të jesh i kënaqur ndaj meje!" (Taha 84)

dhe thuaje atë që e kanë thënë besimtarët dhe besimtaret më parë:

"Dëgjuam dhe respektuam (urdhërin). Kërkojmë faljen Tënde, o Zoti ynë! Vetëm te Ti është përfundimi ynë!" (El-Bekare 285)

Lutja jonë e fundit është:***Falënderimi i takon All-llahut, Zotit të botërave!***

Q.T.Çaircania lok.57

1000 Skopje/Macedonia

phone +38991 631884

fax +38991 612679

http://www.albislam.com/nun

nun@albislam.com

